

# XHIRAFA DHE ELEFANTI

Në një pyll të madh jetonin një xhirafë dhe një elefant. Ata ishin shokë të ngushtë, prandaj dhe i kishin zili.

Një ditë prej ditëve ndërmjet tyre ndodhi një zënkë. Ajo filloi për një tufë bar, u zmadhua aq shumë, saqë filluan të shanin njëri-tjetrin, sa pas atyre fjalëve ishte e pamundur të ishin më shokë. Kështu u prish miqësia e tyre.

Megjithëse kaloi një kohë e gjatë, ata nuk u takuan më.



Një ditë, xhirafa e penduar, filloi të fajësonte veten duke thënë: "Ah, sa pa mend që jam!.. M'u thaftë gjuha!.. I theva zemrën shokut tim më të mirë. Nga goja nxora fjalë, që s'duhej t'i flisja. Humba shokun më të mirë për hiçgjë. Tani, pa shokun tim, edhe sikur të kem të gjithë pyllin për vete, s'ka ç'më duhet.

Ndërkohë, edhe elefanti po e fajësonte veten e tij ashtu si xhirafa. Fjalët që kishin shkëmbyer ishin shumë të rënda. Prandaj nuk kishin guxim t'i kërkonin falje njëri-tjetrit.

Kaluan ditë... Miqtë e vjetër filloi t'i merrte malli për miqësinë e dikurshme. Ishte e para xhirafa, që nuk duroi dot më prej mallit.

- Të bëhet ç'të bëhet, do shkoj t'i kërkoj falje shokut tim dhe t'ia fitoj zemrën përsëri..., tha ajo e doli për të kërkuar elefantin.



Të njëjtën gjë kishte menduar të bënte edhe elefanti. Ai kishte dalë për të kërkuar shokun e tij. Kërko njëri e kërko tjetri, më në fund dhe papritur u takuan në mes të rrugës. I mbuloi aq shumë turpi, sa nguronin t'i afroheshin njëri-tjetrit.Megjithatë, xhirafa nuk duroi dot më, dhe theu heshtjen:

- Elefant vëlla! Miku im i vjetër! Të kërkoj ndjesë për fjalët që të kam thënë. Të lutem, më fal!

Edhe elefanti, pa e zgjatur shumë, u përgjigj:

- Xhirafë, motër; edhe unë të kërkoj të falur!

Dy miqtë e vjetër u pajtuan dhe në fytyrat e tyre lodronte një gëzim që nuk ishte parë ndonjëherë...



# SHQETËSIMI I LUANIT

Një ditë, mbreti luan, thirri tigrin, të cilin e kishte caktuar në postin e ministrit. I tha:

- O tigër, nuk jam fare i qetë. Dua të di se, kush prej popullit tim më do me të vërtetë dhe kush nuk më do. Prandaj, kërkoj prej teje që të përhapësh lajmin e vdekjes sime. Ndërsa unë do të shëtis fshehtas nëpër pyll, për të mësuar mendimet e banorëve në lidhje me mua.





Me të marrë urdhrin, tigri doli në pyll dhe përhapi lajmin e vdekjes së luanit. Kur e dëgjuan këtë lajm, kafshët nuk u besuan veshëve. Menjëherë filluan të pyesin se ç'kishte ndodhur. Lajmin e besuan menjëherë, sepse atë e kishte sjellë tigri, vetë ministri i luanit.

Luani i maskuar filloi të shëtiste në pyll. Teksa ecte, dëgjoi dhelprën që thoshte: "O sa mirë! Tani që nuk ka më mbret, mund t'ia filloj përsëri nga dinakëritë e mia. Tani, askujt nuk i jap llogari. Sa mirë që vdiq luani!"

Luani u largua dhe vazhdoi të shëtiste. Kësaj here dëgjoi ujkun dhe çakallin që flisnin ndërmjet tyre: "Që kur vdiq luani, kemi rënë rehat! S'kemi



pse të frikësohemi më! Sa e vështirë paska qenë të bësh sikur e do dikë që nuk e do..!”

Kështu, pak nga pak, luani filloi të shihte fytyrën e vërtetë të banorëve të pyllit. U mërzit jashtë mase, sepse mendonte se nuk i meritonte të gjitha këto. Ato që dëgjoi atë ditë, nuk i pëlqyen.

Erdhi e nesërmja. Ai vazhdoi shëtitjen në pyll. Dëgjoi tigrin, ministrin i tij, teksa i thoshte ariut:

- Ari, vëlla, mbaje gjuhën gjatë këtyre ditëve. Mbreti ynë, në të vërtetë nuk ka vdekur, por bën gjoja... Prandaj, mos fol, asnjë fjalë të keqe për të.

Kur i dëgjoi këto fjalë, luani nuk e deshi më veten. Ndihmësi i tij besnik, tigri, sapo i kishte nxjerrë të fshehtën.

- Nëse ministri im bën kështu, po të tjerët çfarë bëjnë vallë? – foli ngadalë-ngadalë e me zë të ulët luani. Mua nuk më do njeri në këtë pyll.

Mori rrugën drejt pallati të tij. Diku, pranë një guve, dëgjoi një lepurush me lot në sy, që i tha:

- Mbreti im! Pa ty, pylli është bosh. Kafshët kanë mbetur pa udhëheqës dhe i forti ka filluar të shtypë të dobëtin.

Luani e vështroi mirë e mirë dhe iu përgjigj:

- Miku im besnik! Unë nuk kam vdekur. Mos ki frikë, këtej e tutje do të jetoj për ty dhe për ata si ti…

Të nesërmen, puna e parë që bëri, ishte dëbimi i tigrit nga puna. Në vend të tij vuri lepurushin, si ministër.



Pas asaj ndodhie, luani e kuptoi se jo çdokush që të rri pranë është miku yt. Miqtë e vërtetë janë ata, që të duan pa interes.



# NJË MËSIM PËR UJKUN

Dhelpërushi dhe ujku ishin miq të mirë. Bashkë shëtisnin, bashkë gjuanin. Kjo miqësi e krijuar ishte në favor të dhelpërushit, sepse ujku ishte më mjeshtër në gjah. Ai kapte pre më të mëdha se dhelpërushi. Kurse ato që kapte dhelpërushi ishin kafshë të vogla e të imta. Këtë gjë e dinte dhelpërushi, por nga që ishte



dinak, bënte veprime të tilla që nuk e linte ujkun të kuptonte qëllimin e tij. Ai e kishte fituar besimin e ujkut. Dhe kjo i duhej atij jo vetëm për të sotmen, por më shumë për të ardhmen.

Një ditë prej ditëve, dy miqtë dolën për gjah. Mirëpo ata nuk zunë asnjë kafshë. Zorrët, nga uria, filluan t'u bënin zhurmë. Papritur, dhelpërushi dinak pa një lepurush, që po luante në një ferrë dhe tha me vete: "Që të fitoj plotësisht besimin e ujkut, ja ku e kam rastin... Pasi ta kap menjëherë lepurushin, do ta ndaj me të. Më pas... do ta mbush barkun falas me muaj të tërë."

Dhe ashtu bëri... e kapi menjëherë. Pastaj iu drejtua ujkut:

- Unë kap një lepurush të vogël, kurse ti një dre të madh. Unë kap një thëllëzë, kurse ti një kaproll.

- Sa mik i mirë që je, o dhelpërush! Pandehja se





do të ngordhnim nga uria, por në saje të zgjuarsisë tënde e mbushëm barkun sot. Ne miq ishim, por këtej e tutje jemi edhe më shumë se miq.

Prej asaj dite, ujku nuk e harroi të mirën e dhelpërushit dhe në çdo rast që gjente, ia shpërblente.

Ai gjuante, dhelpërushi hante. Ai gjuante, dhelpërushi hante. Me një fjalë, dhelpërushi ia kalonte për bukuri e pa u lodhur aspak.

Kaluan muaj të tërë dhe dhelpërushi vazhdonte të jetonte si mbret në sajë të ujkut.



Një ditë, dy miqtë kishin dalë përsëri për të gjah. Ujku filloi të ndiqte një kaproll të madh. Ndërsa dhelpërushi, priste që ujku të kapte gjahun dhe ta sillte. Mirëpo, këtë herë nuk shkoi ashtu siç mendonte, sepse ujku kishte thyer këmbën gjatë ndjekjes së gjahut. Ndiente dhimbje të mëdha e të padurueshme.

- Dhelpërush, vëlla! Më ndihmo, më ndihmo të lutem! Mbarova, mbaroovaaaa! Dhelpërushi i shkoi pranë. Po ç'të shihte! Ujku ishte shtrirë përtokë me këmbë të thyer. Të gjitha planet që kishte bërë deri atëherë, iu prishën sa hap e mbyll sytë. Tashmë nuk do të kishte ndonjë dobi prej ujkut.

- Ujk, vëlla! Deri këtu ishte miqësia jonë. Këtu ndahen rrugët tona. Unë të hodha dy lepuj para hundës, ndërsa ti më ushqeve për muaj të tërë. Në këtë gjendje që je katandisur, nuk mund të më ushqesh më. Tani nuk më hyn më në punë...



Dhelpërushi iku. Ujkun e la në gjendje të mjeruar. Nisi të kërkojë ndonjë shok tjetër për të plotësuar dëshirat e tij.

- Ah sa pa mend që jam! Mirë ma bëri dhelpërushi dinak. Por vetë e kam fajin... E meritova!.. - tha ujku dhe ashtu duke kërcyer me tri këmbë humbi nga sytë.

Nga veprimi i dhelpërushit, ujku mësoi se miqësia e vërtetë, njihet në ditë të vështira. Pas asaj dite, u mundua t'i zgjidhte me shumë kujdes miqtë e tij...



# PSE NDRYSHOI LEOPARDI?..

Në një pyll jetonte një leopard shumë i fuqishëm. Gjahun që ndiqte e kapte dhe nuk e falte. Ushqimin e siguronte vetë dhe jetonte pa ia pasur nevojën askujt. Mirëpo, ky leopard kaq i fuqishëm, ishte edhe shumë i prapë. Gjahun që kapte e shëtiste nëpër pyll, duke iu mburrur të gjithëve. Pastaj e hante gjahun në sy të të gjithëve. Ngaqë ishte i fuqishëm, askush nuk guxonte të fuste hundët në gjahun e tij.

Një ditë, përsëri kishte rënë në ndjekje të një kaprolli të madh. E ndoqi për një kohë të shkurtër, e kapi dhe e mbërtheu fort me nofullat e tij të

fuqishme. Filloi ta shëtiste nëpër pyll. Kafshët thoshin me njëra-tjetrën: "Leopardi, përsëri, do ushqehet mirë sot. Sikur të na japë edhe ne ndopak." Këto fjalë të kafshëve i pëlqenin shumë atij. Por ai, as që mendonte ndonjëherë të ndante gjahun me to. Filloi ta hante, përsëri, gjahun në sy të kafshëve të tjera.

Çakalli nuk duroi dot më para kësaj pamjeje, mblodhi veten dhe i tha:

- Leopard, vëlla! Kjo që po



bën është shumë e turpshme. Ka që kapin gjah, por ka edhe që nuk kapin. Ka që janë të ngopur, por ka edhe të uritur. A s'është turp të hash në sy të të gjithëve?..

- Çakall, e di se më kë po flet, apo jo? A mos po ha gjahun tënd? Gjahun tim e ha ku të dua dhe askujt nuk i jap llogari,- u përgjigj leopardi i zemëruar.

- Leopard, vëlla! Do të vijë një ditë që edhe ti do të dobësohesh dhe nuk do të mund të kapësh dot asnjë gjah..., - tha çakalli dhe u largua.

Leopardi, me qetësi, vazhdoi ta hante prenë e vet edhe më me shumë oreks. Herë pas here qeshte me vete dhe kujtonte fjalët e çakallit.

Një ditë prej ditëve, teksa ndiqte një gjah, ndjeu aq shumë lodhje sa gjahu i shpëtoi para syve. Ai nuk



arriti ta besonte këtë që ndodhi, ndaj pyeti veten: "Çfarë po ndodh me mua?!.. Si mund të më shpëtojë gjahu para syve!?"

Luani, tashmë, ishte sëmurë. Ai dobësohej dita - ditës. Nisi të gjuaj nga pak. Më pak, tani, vraponte.

Një ditë, teksa rënkonte prej urisë, pa një tigër i cili po hante me oreks të madh një dre, që kishte kapur pak çaste më parë. Leopardit filloi t'i lëshojë goja lëng. Iu kujtuan fjalët e çakallit. E kuptoi edhe se, çfarë ndjenin kafshët e tjera, kur njëra hante në sy të tyre dhe nuk ndante gjë me ta. Megjithatë, tigri nuk ishte si ai. E kuptoi se leopardi kërkonte diçka dhe e ndau me të prenë e tij. Leopardi u pendua dhe i erdhi shumë turp për të gjitha veprimet e tij.

Nuk kaloi shumë kohë dhe leopardi u shërua.



Tashmë, ai, kishte mësuar të ndante gjahun e tij me të tjerët. Nuk hante larg syve të kafshëve të tjera. Sa kishte ndryshuar leopardi!